***Pyetja:*** *Gjatë Ramazanit nuk kam agjëruar pesë ditë për shkak të sëmundjes, a e kam obligim t'i agjëroj këto ditë njëra pas tjetrës apo mund të agjëroj një ditë për çdo javë?*

***Përgjigja:*** Dijetarët janë të pajtimit se obligim gjatë kompensimit të agjërimit të Ramazanit është të agjëron aq ditë sa e ka prishë në to agjërimin për shkak të fjalës së Allahut të lartësuar: *"Ndërsa kush është i sëmurë ose në udhëtim, le të agjërojë aq ditë nga ditët e mëvonshme."* (El Bekare: 185)

Nuk kushtëzohet për këto ditë të jenë të njëpasnjëshme. Ti ke të drejtë t'i agjërosh një pas një apo t'i agjërosh të ndara. Qoftë nëse agjëron për çdo javë një ditë apo për një muaj çdo ditë sipas asaj që të lehtësohet. Argument për këtë është ajeti i mëparshëm, sepse ai nuk e ka kushtëzuar vazhdimësinë gjatë kompensimit të Ramazanit mirëpo e ka kushtëzuar vetëm të jenë të barabarta me numrin e ditëve në të cilat e ka prishë agjërimin.[1]

Komisioni i Përhershëm për Fetva është pyetur: *A lejohet kompensimi i Ramazanit në ditë të ndara?*

*Është përgjigjur:* Po lejohet të kompenson obligim e tij në ditë të ndara për shkak të fjalës së Allahut:

*"Ndërsa kush është i sëmurë ose në udhëtim, le të agjërojë aq ditë nga ditët e mëvonshme."* (El Bekare: 185) Allahu i lartësuar nuk e ka kushtëzuar vazhdimësinë e ditëve gjatë kompensimit.[2]

**Ibn Bazi (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:** "Nëse e prish agjërimin dy ditë tri apo më tepër obligohet me kompensim, por nuk kushtëzohet me vazhdimësi mes ditëve gjatë kompensimit edhe pse nëse i agjëron ditët një pas një është më mirë. Por, edhe nëse nuk i agjëron në vazhdimësi s'ka gjë."[3]

*E Allahu e dinë më së miri.*

[1] Shiko librin "El Mexhmu": 6/167 dhe librin "El Mugni": 4/408.
[2] Fetava El Lexhnetid Daime: 10/346.
[3] Fetava Shejh Ibn Baz: 15/352.